## PARATHËNIA E AUTORIT

Falënderimi i takon Allahut, mëshira dhe paqja e Allahut qofshin për të Dërguarin e Tij, dhe pastaj:

Në Sahihun e Buhariut është vërtetuar transmetimi nga Ebu Hurejrah (Allahu qoftë i kënaqur me të!), se i Dërguari i Allahut (ﷺ), ka thënë: **"Pasha Allahun, vërtetë unë kërkoj falje prej Tij dhe tek Ai pendohem më shumë se shtatëdhjetë herë gjatë ditës."** [1]

Imam Muslimi transmeton nga el-Egarr el-Muzeni (Allahu qoftë i kënaqur me të!), se i Dërguari i Allahut (ﷺ), ka thënë: **"O ju njerëz, pendohuni tek Allahu dhe kërkoni falje prej Tij! Vërtetë unë pendohem tek Ai njëqind herë gjatë ditës."** [2]

Tirmidhiu dhe Ebu Davudi me zinxhir të mirë transmetojnë nga Ibn Umeri (Allahu qoftë i kënaqur me këta të dy!), se ka thënë: Dikush nga të pranishmit arrinte të numëronte se i Dërguari i Allahut (ﷺ) brenda një tubimi thoshte njëqind herë (para se të ngritej nga aty): **"O Zot më fal mua dhe prano pendimin tim, vërtetë Ti je Ai i Cili e pranon pendimin dhe Ti je Falës."** [3]

Pra, tekstet sheriatike janë të shumta në këtë temë.

---

[1] Shiko Sahihun e Buhariut (6307).

[2] Shiko Sahihun e Muslimit (2702).

Ky ishte Profeti (ﷺ), krijesa më e mirë, zotëria i të gjithë Profetëve tjerë, Allahu ia ka falur të gjitha mëkatet e tij të mundshme, qofshin ato të kaluara dhe ato më pas. Kjo ishte gjendja e tij në raport me Istigfarin, pandashmëria e tij nga kjo punë, dhe porosia e tij për ummetin që t'a praktikojnë (të bëjnë Istigfar). Të gjitha këto argumentojnë nevojën e madhe të robërve që të kërkojnë falje prej Allahut.

Istigfari është nga punët e mira ditore të cilën nuk duhet t'a neglizhon muslimani. Ai duhet t'a shpeshton atë aq sa ka mundësi, dhe pastaj me lejen e Allahut, ai (Istigfari) do të bëhet nga ilaçet më të fuqishme kundër sëmundjeve të zemrës, sëmundjeve epshore si dhe kundër atyre sëmundjeve të cilat shkaktojnë hutime (tek muslimani).

Masa e përgjithshme e njerëzve, madje edhe shumë persona të cilët janë të devotshëm, e përkufizojnë Istigfarin: pra, ata bëjnë Istigfar për disa mëkate, ndërsa për mëkatet tjera nuk bëjnë; dhe kjo jo se ata e mospërfillin në tërësi seriozitetin e kësaj çështje, porse për shkak se kanë mungesë të dijes fetare, apo nuk i vërejnë fare këto mëkate, apo janë neglizhentë (që të shmangen nga këto mëkate dhe të kërkojnë falje nga Allahu). Nëse njeriu nuk e njeh sëmundjen e tij ashtu siç duhet, gjithashtu nuk di si t'a përdorë ilaçin (kundër asaj sëmundje), madje ndoshta ka mundësi ajo sëmundje e mbytë atë, ndërsa ai aspak nuk është i vëmendshëm për këtë. Prandaj për këtë arsye e kam shënuar këtë shkresë të shkurtër për sqarimin e Shkaqeve të Istigfarit, në mënyrë që robi t'a kupton se sado që ka arritur grada të larta në adhurime dhe

devotshmëri, megjithatë ai ka nevojë shumë të madhe për Istigfar në çdo situatë që është dhe gjatë gjithë jetës së tij.

E lus Allahun që kjo vepër të jetë e sinqertë vetëm për Fytyrën e Tij Fisnike, dhe e lus që Ai t'u sjell dobi të gjithë muslimanëve prej saj.

---

[3] (رَبِّ اغْفِرْ لِي وَتُبْ عَلَيَّ إِنَّكَ أَنْتَ التَّوَّابُ الغَفُورُ).

**Shiko Sunenin e Tirmidhiut (3434); Sunenin e Ebu Davudit (1516). Hadith autentik (sahih), shiko "Sahih Sunen Ebu Davud" (1516).**

## Shkaku i parë - Natyrshmëria e dobët e njeriut:

Vërtetë njerëzit nuk janë në gjendje të aftë t'a falënderojnë Allahun pikërisht ashtu siç meriton Ai të falënderohet dhe as t'a adhurojnë pikërisht ashtu siç meriton Ai të adhurohet (pra, ashtu siç i takon Madhërisë së Tij). Nëse ata do kishin arritur sukses në këto çështje (t'a falënderojnë dhe adhurojnë Allahun ashtu siç e meriton Ai), do kishin arritur ngase Ai është i Cili do i kishte begatuar me këtë sukses. Nëse robi do t'a kishte shpenzuar gjithë jetën e tij duke adhuruar Allahun dhe duke u bindur ndaj Tij, nuk do kishte arritur t'i përmbush këto pikërisht ashtu siç e meriton Ai (تعالى). Sidoqoftë, Allahu është i kënaqur me robërit e Tij për veprat e tyre (të mira) të pakta, vepra të cilat nuk kanë peshë ngarkese përtej mundësive të tyre dhe të cilat nuk e marrin tërësisht kohën e tyre. Prandaj për këtë çështje është transmetuar në dy koleksionet autentike të hadithit, nga Ebu Hurejrah (Allahu qoftë i kënaqur me të!), se i Dërguari i Allahut (ﷺ), ka thënë: **"Askush nuk do të futet në Xhennet për shkak veprave të tij të mira." ─ Shokët e tij i thanë: "Madje as ti o i Dërguari i Allahut?" ─ Ai (ﷺ) u përgjigj duke thënë: "Jo as unë, përveç nëse Allahu më kaplon me mëshirën dhe mirësinë e Tij."** [4]

[4] Shiko Sahihun e Buhariut (5673);
Sahihun e Muslimit (2818).

Allahu nuk ka nevojë për robërit e Tij, porse përkundrazi, ata janë të varfër para Tij dhe kanë nevojë për Të, megjithatë Ai i ka nderuar ata në një gradë të lartë, ashtu siç transmeton Imam Muslimi nga Ebu Dherri (Allahu qoftë i kënaqur me të!), se i Dërguari i Allahut (ﷺ), ka thënë:
Allahu (عز وجل) thotë: **"Kush vjen (në Ditën e Gjykimit) me një vepër të mirë, shpërblimi i tij llogaritet dhjetëfish, ose do ia shumëfishoj edhe më shumë shpërblimin për atë vepër; ndërsa kush vjen me një vepër të keqe, mëkati i tij llogaritet vetëm një, ose do ia fal atë mëkat. Kush afrohet drejt Meje sa një pëllëmbë, Unë do t'i afrohem atij sa një krah; kush afrohet drejt Meje sa një krah, Unë do t'i afrohem atij sa një pash [5]. Kush vjen tek Unë duke ecur, Unë do t'i shkoj atij duke shpejtuar; kush më takon Mua me mëkate gati sa toka, porse duke mos e konsideruar dikë për ortak krahas Meje, do t'a takoj këtë person me aq falje mëkatesh."** [6]

Angazhimi me adhurime nuk merr kohë nga koha e robit, veçse pak. Kohëzgjatja e jetës së tij në krahasim me kohëzgjatjen e gjithë kësaj bote është shumë e shkurtër, si dhe kohëzgjatja e gjithë kësaj bote në krahasim me botën e përhershme (Ahiretin) është aq sa hap e mbyll sytë.

---

[5] Largësia ndërmjet dy duarve me krahë të shtrirë anash plotësisht.

[6] Shiko Sahihun e Muslimit (2687).

Megjithatë Allahu do i shpërblejë robërit e Tij për veprat e tyre (të mira) të lehta, të cilat i kanë vepruar brenda jetës së tyre afatshkurtër: me shpërblime të cilat syri i njeriut asnjëherë nuk i ka parë, veshi i tij asnjëherë nuk ka ndëgjuar rreth tyre, si dhe mendja e tij asnjëherë nuk i ka paramenduar; pra, shpërblime të mëdha në Xhennet, gjerësia e të cilit është sa qiejt dhe toka, dhe i cili është vendqëndrim i përhershëm. Madje grada më e ulët e Xhennetit (edhe pse askush nuk do të ndihet i përbuzur brenda në Xhennet) është aq sa dikush t'a posedonte dhjetëfishin e gjithë kësaj bote, ashtu siç është transmetuar në një hadith autentik. Në fakt tani nuk është rasti i duhur për t'u zgjeruar në këtë temë, porse qëllimi këtu është inkurajimi (për të punuar për Xhennet).

Nëse robi do i kishte kuptuar mangësitë e tij në veprat e mira, në krahasim me ato adhurime dhe vepra të cilat i kërkon Allahu prej tij që t'i kryen ashtu siç duhet, si dhe në krahasim me shpërblimet të cilat Allahu do ia japë atij në Ditën e Gjykimit; atëherë pra, në anën tjetër ai poashtu do t'a kishte kuptuar se ka nevojë të madhe për kërkimfalje prej Allahut për gjitha këto mangësi (në adhurimet dhe veprat e tij të mira).

**Shkaku i dytë - Mangësitë në veprat e mira:**

Allahu i ka obliguar robërit e Tij me obligime, adhurime dhe përgjegjësi, të cilat të gjitha këto janë të njohura mirë. Nuk ekziston asnjë person i cili arrinë t'i përmbush këto çështje (të lartpërmendura) ashtu siç ka arritur i Dërguari i Allahut (ﷺ): kjo për shkak se mungon aftësia për t'i përmbushur ato ashtu siç kërkohet, ose për shkak të njohurive të pakta fetare, ose për shkak të neglizhencës së madhe, ose për shkaqe tjera. Vepra e mirë nuk shpëton prej mangësive, qofshin ato mangësi të rralla apo të shpeshta; dhe ka mundësi që këto mangësi t'a prishin tërësisht veprën e mirë, apo t'a pakësojnë shpërblimin e saj: qoftë dyfaqësia e cila përzihet në veprën e mirë gjatë kryerjes së saj, apo qoftë vetpëlqimi i cili ndodhë pas kryerjes së veprës. Prandaj Istigfari është i ligjësuar edhe pas përfundimit të adhurimeve, në mënyrë që përmes tij (Istigfarit) të pastrohen ato mangësi të cilat kanë rënë brenda tyre (adhurimeve), ashtu siç është vërtetuar në Sahihun e Muslimit, nga Thevbani (Allahu qoftë i kënaqur me të!), se i Dërguari i Allahut (ﷺ) kur e përfundonte namazin e tij (farz), thoshte tri herë Estagfirullah. [7]

Gjithashtu në lidhje me kthimin e haxhilerëve nga qëndrimi në Arafat (dhe ecja e tyre për në Muzdelifeh), Allahu (تعالى) thotë:
**"Pastaj zbritni andej nga zbresin njerëzit, kërkoni falje prej Allahut, vërtetë Allahu është Falës dhe Mëshirues." [8]**

Gjithashtu transmetohet në dy koleksionet autentike të hadithit, nga Ibn Umeri (Allahu qoftë i kënaqur me këta të dy!), se Profeti (ﷺ) kur kthehej nga Haxhi apo Umreja, thoshte: **"Jemi kthyer të penduar, adhurues të Zotit, të nënshtruar dhe falënderues ndaj Tij."** [9]

Gjithashtu në ajetin e fundit të Sures "El-Muzzemmil" përmendet çështja e namazit të natës, dhe pikërisht në pjesën e fundit të këtij ajeti, Allahu thotë: **"Dhe kërkoni falje prej Allahut, vërtetë Allahu është Falës dhe Mëshirues!"** [10]

Gjithashtu thotë:
**"Dhe të cilët në kohën e agimit (syfyrit) kërkojnë falje (Istigfar)."** [11]

Dijetarët kanë thënë se koha e agimit (syfyrit) është pasi përfundon koha e namazit të natës.

Profeti (ﷺ) e ka përmbyllur jetën e tij me Istigfar, edhe pse e ka mbushur plot me vepra të mira si: Thirrje për tek Allahu, luftra të ndryshme për t'a ngritur fenë e Tij, dhe vepra tjera të mira, ashtu siç transmetohet në një hadith autentik nga Aishja (Allahu qoftë i kënaqur me të!), se ka thënë:

"I Dërguari i Allahut (ﷺ) para vdekjes së tij, thoshte shumë herë: **"I pa të meta je Ti o Allah! Ty të takon falënderimi, prej Teje kërkoj falje dhe tek Ti pendohem."** [12]

Tekstet sheriatike janë të shumta në lidhje me këtë temë. Shpeshtimi i Istigfarit pas përfundimit të

veprave të mira, me lejen e Allahut kështu në këtë mënyrë do të pastrohen ato mangësi dhe dobësi të cilat kanë rënë brenda këtyre veprave.

---

[7] Shiko Sahihun e Muslimit (591).

[8] El-Bekareh: 199.

[9] Shiko Sahihun e Buhariut (1797); Sahihun e Muslimit (1344).

[10] El-Muzzemmil: 20.

[11] Ali-Imran: 17.

[12] (سُبْحَانَكَ وَبِحَمْدِكَ أَسْتَغْفِرُكَ وَأَتُوبُ إِلَيْكَ).

Shiko Sahihun e Muslimit (484).

## Shkaku i tretë - Mëkatet e jashtme:

Këto janë mëkate të njohura (vepra të ndaluara të cilat bëhen me gjymtyrët e jashtme), siç janë: imoraliteti, kamata, vjedhja, armiqësia ndaj tjerëve. Gjithashtu janë edhe sëmundjet e gjuhës të cilat janë të përhapura në mesin e njerëzve, siç janë: gënjeshtra, përgojimi, thashethemet, fjalët e këqija dhe të tjera. Të gjitha këto mëkate janë të njohura tek njerëzit, porse realisht tek shumë njerëz ndodhë që dikush nga mesi i tyre e përkufizon Istigfarin: pra, bën Istigfar vetëm për këto mëkatet (e lartpërmendura), ndërsa për mëkatet tjera nuk bën, kjo ngase për shkak të injorancës që ka rreth tyre. Prandaj mund të hasësh në dikë i cili zemrën e ka të gjallëruar duke bërë shumë Istigfar pasi që e ka vepruar ndonjërën prej këtyre mëkateve të lartpërmendura, ndërsa në anën tjetër e neglizhon Istigfarin në disa raste tjera (për mëkatet tjera), kurse në fakt ky ka nevojë të bën Istigfar pikërisht në këto raste. Madje nevoja e tij për Istigfar në këto raste mund të jetë edhe më e madhe, ashtu siç do të sqarohet në vijim kjo çështje.

**Shkaku i katërt - Mëkatet si rrjedhojë e neglizhencës:**

Këtu kam për qëllim “moskryerja, braktisja”. Ndodhë robi e bën ndonjë mëkat qoftë me gjuhën apo me dorën e tij, pastaj ndalet mendon dhe kërkon falje prej Allahut nëse Ai i jep sukses për një gjë të tillë. Porse në anën tjetër ai është në mosdijeni të thellë për çështjen e disa mëkateve të cilat i shënohen atij në regjistrin e veprave, edhe pse nuk i vepron me gjymtyrët e tij: pra, ato i shënohen (në regjistrin e veprave) si rrjedhojë e moskryerjes së obligimeve të cilat Allahu i kërkon prej tij. Gjithashtu shumë herë bie edhe në ato mëkatet të cilat kanë të bëjnë në raport me drejtën ndaj tjerëve, siç janë: e drejta ndaj prindërve, e drejta bashkëshortore, e drejta ndaj fëmijëve (biologjik), e drejta ndaj të afërmëve, e drejta ndaj fqinjëve, e drejta e muslimanit në raport me muslimanin tjetër. Në lidhje me urdhërimin në të mirë dhe ndalimin nga e keqja: mund ndodhë që muslimani t’a kalon kohën duke mos urdhëruar në të mirë dhe duke mos ndaluar nga e keqja të cilën e sheh. Madje mund ndodhë që ai çdoherë të sheh vepra të këqija të shumta, porse fare nuk i ndryshon (duke mos reaguar kundër tyre) as me dorën dhe as me gjuhën e tij, duke pasur mundësi për një gjë të tillë. Gjithashtu mund ndodhë që ai shpeshherë t’i sheh këto vepra të këqija duke u rrethuar prej tyre, saqë as me zemër nuk i urren, porse në fakt ky është besimi më i dobët. Të gjitha këto që u përmenden, konsiderohen mëkate (si rrjedhojë e moskryerjes së obligimeve sheriatike) të cilat shënohen në regjistrin e veprave të tij, ndërsa ai aspak nuk është në dijeni për këtë.

**Shkaku i pestë - Mëkatet e brendshme:**

Mëkatet e brendshme konsiderohen sëmundje të zemrës, siç janë: arroganca, vetpëlqimi, mendjemadhësia, zilia, urrejtja dhe të tjera. Ka raste kur këto sëmundje zmadhohen sa kodra dhe ka raste kur zvogëlohen sa grimca, prandaj zemra e ka të vështirë të shpëton nga ndonjëra prej tyre. Rreziku i këtyre mëkateve mbetet ende prezent, dhe kjo për shkak se:

1. Shumë njerëz nuk janë të vëmendshëm për këto mëkate, madje edhe njerëzit e devotshëm. Mund të hasësh në ndonjë musliman i cili me veprat e tij të jashtme është në rrugën e drejtë ashtu siç duhet, i përkushtuar në praktikimin e Sheriatit duke i ndjekur udhëzimet e tij, i përmbajtur nga mëkatet e jashtme (të cilat bëhen me gjymtyrë dhe gjuhë), porse fatkeqësisht ka rënë në sprovë duke u përballur me ndonjërën prej këtyre sëmundjeve e cila është futur në zemrën e tij, duke u goditur prej saj qoftë pak ose shumë.

2. Këto sëmundje (mëkatet e zemrës) janë çdoherë të pashmangshme prej zemrës nëse Allahu nuk e pastron prej tyre, në krahasim me mëkatet e jashtme të cilat përkohësisht janë të pashmangshme në raport me zemrën (vullnetin e njeriut), dhe kjo nuk ndodhë çdoherë (të jenë të pashmangshme).

3. Këto sëmundje (mëkatet e zemrës) hedhin pasoja në gjithë trupin (në fjalët e gjuhës dhe veprat e gjymtyrëve), ashtu siç është transmetuar në dy

koleksionet autentike të hadithit, nga Numan bin Beshir (Allahu qoftë i kënaqur me këta të dy!), se i Dërguari i Allahut (ﷺ), ka thënë: **“Vërtetë në trupin e njeriut është një copë mishi (organ): nëse ajo përmirësohet, përmirësohet i gjithë trupi poashtu, ndërsa nëse ajo prishet, prishet i gjithë trupi poashtu. Vërtetë ajo është zemra.”** [13]

4. Disa prej këtyre sëmundjeve: sasia e paktë e tyre është e shumtë dhe sasia e imët e tyre është e madhe (në peshoren e kërcënimit), si përshembull mendjemadhësia. Transmetohet në Sahihun e Muslimit, nga Ibn Mesudi (Allahu qoftë i kënaqur me të!), se i Dërguari i Allahut (ﷺ), ka thënë: **“Askush nuk do të hyjë në Xhennet përderisa në zemrën e tij ka mendjemadhësi qoftë edhe sa grimca.”** [14]

Ky hadith argumenton se mendjemadhësia me sasi qoftë edhe sa grimca (e imët) konsiderohet nga mëkatet e mëdha, për shkak të kërcënimit të ashpërt që tregon hadithi i lartpërmendur.

5. Ekziston diçka e cila është edhe më e rrezikshme, dhe ajo është fshehja e këtyre mëkateve (sëmundjeve të zemrës) në shumicën e rasteve, ndërsa njeriu aspak nuk i vëren ato. Ajo që dihet për sasinë e imët të grimcës brenda në zemër, e cila është prej sëmundjeve (mëkateve) të saj, është se njeriu e ka të vështirë t’a vëren këtë grimcë tek vetja (brenda në zemër), edhe në qoftë se kjo grimcë e imët ka mbetur e vetme brenda në zemrën e tij duke mos u përzier me diçka tjetër. Dhe çfarë nëse ndodhë që të përzihet bashkë me disa ndjenja dhe emocione të ndryshme dhe të

rrezikshme[15], të cilat këto të fundit ka raste kur i fshehin në përgjithësi sëmundjet (mëkatet) e zemrës, dhe pastaj njeriu nuk është fare i vëmendshëm për praninë e asnjërës prej tyre.

---

[13] Shiko Sahihun e Buhariut (52); Sahihun e Muslimit (1599).

[14] Shiko Sahihun e Muslimit (91).

[15] Ndjenja dhe emocione të rrezikshme të cilat janë shkaktare për sëmundjet (mëkatet) e zemrës. (sh.p)

**Shkaku i gjashtë - Mëkatet e fshehta:**

Robi mund bie në ato mëkate të cilat janë të fshehta. Këto mëkate janë pikërisht ato të cilat janë përmendur më parë tek tema: "Shkaku i pestë i Istigfarit", ndërsa ato mëkatet e fshehta porse të cilat bëhen nëpërmjet gjymtyrëve të jashtme trupore (me gjuhë dhe vepër) janë si në vijim:

1. Politeizmi (shirku) i fshehur: Kjo është dyfaqësia e imët e cila përzihet në veprat e mira. Shumicën e rasteve robi mund të bie në dyfaqësi duke mos e ditur fare, prandaj është quajtur "politeizmi i fshehur". Nëse dyfaqësia ndodhë gjatë adhurimeve me gjymtyrë, quhet Rija[16]; ndërsa nëse ndodhë gjatë adhurimeve të gjuhës, quhet Sumah[17]. Transmetohen disa hadithe të cilat nuk shpëtojnë nga dobësimi në aspektin e klasifikimit, se shpagimi i robit për dyfaqësinë është që të thotë: **"O Allah kërkoj mbrojtjen Tënde kundër politeizmit (shirkut) ndaj Teje të cilin unë e di, dhe kërkoj falje prej Teje për atë lloj politeizmi që unë nuk e di!"** [18]

Pjesa: **"kërkoj falje prej Teje për atë lloj politeizmi që unë nuk e di!"**, argumenton se ky person mund të bie në politeizëm të fshehur (dyfaqësi) duke mos e vërejtur fare.

2. Dëshira e fshehur: Transmetohet një thënie (Mevkuf) e cila i atribohet sahabiut Sheddad bin Evs (Allahu qoftë i kënaqur me të!), gjithashtu e njëjta i atribohet edhe Profetit (ﷺ) si thënie e tij (Merfu), porse nuk është transmetim autentik**: "O ju arabët të**

**cilët akoma keni mbetur! Ajo për të cilën më së shumti frikësohem për ju është dyfaqësia dhe dëshira e fshehur.”** [19]

Dijetarët e kanë sqaruar se dëshira e fshehur nënkupton dashuria për udhëheqësi, dhe prej llojit të saj është edhe dashuria për autoritet (famë), dëshira për t’u përmendur (në mesin e njerëzve) dhe të ngjashme. Politeizmi (shirku) i fshehur dhe dëshira e fshehur shpeshherë janë prezente në mesin e atyre të cilët marrin pjesë në punët e mira dhe mësimin e fesë, ashtu siç kanë thënë disa selef: **“Dashuria për udhëheqësi është gjëja e fundit e cila largohet nga mendja e njerëzve të sinqertë.”**

3. Mëkati i cili është më i madh dhe më i fshehur sesa këto që u përmenden: Në lidhje me këtë është vërtetuar në dy koleksionet autentike të hadithit, nga Ebu Hurejrah (Allahu qoftë i kënaqur me të!), se i Dërguari i Allahut (ﷺ), ka thënë: **“Vërtetë njeriu e thotë ndonjë shprehje (të shëmtuar) duke mos e menduar se çfarë është duke thënë, dhe për këtë ai rrëshqet teposhtë në Xhehennem prej një distance e cila është më e gjatë se distanca në mes lindjes dhe perëndimit”**[20], gjithashtu një transmetim tjetër nga Imam Buhariu: **“Vërtetë robi e thotë ndonjë shprehje (të shëmtuar) me të cilën hidhërohet Allahu, duke mos i kushtuar rëndësi se çfarë është duke thënë, dhe për këtë ai bie teposhtë në Xhehennem.”**[21]

Shiko me vëmendje pjesën e hadithit: **“duke mos e menduar se çfarë është duke thënë”**, si dhe pjesën

tjetër: **“duke mos i kushtuar rëndësi se çfarë është duke thënë”**, që t’a kuptosh rrezikun e kësaj çështje, dhe pastaj përgjigju në pyetjen vijuese:

A është në dijeni dikush prej nesh, qoftë unë, ti apo të tjerët, se mos vallë më parë kemi shprehur ndonjë fjalë të shëmtuar gjatë momenteve të shkujdesjes, humorit, hidhërimit apo raste tjera?! Ndërsa në anën tjetër, ndoshta aspak nuk e kemi vërejtur duke e shprehur atë fjalë, ndoshta është shënuar në regjistrin e veprave tona, si dhe ndoshta bëhet shkak që ne të marrim kërcënime të tilla të ashpërta.

E lusim Allahun t’i ruan gjuhët tona, të na shpëton që të mos biem në ato vepra me të cilat hidhërohet Ai, dhe të na mbron nga Xhehennemi për shkak mëshirës së Tij!

---

**[16] Përshembull: zgjatja dhe zbukurimi i namazit, dhënia e lëmoshes, nderimi dhe respektimi i prindërve, nderimi dhe respektimi i vizitorëve etj, pra, kryerja e këtyre adhurimeve dhe punëve të mira para njerëzve, me synim që ata të të shohin ty duke i kryer këto dhe pastaj të thonë fjalë miradije për ty. (sh.p)**

**[17] Përshembull: zbukurimi i leximit të Kuranit, përmendja e Allahut (dhikri), përhapja e këshillave islame etj, pra, kryerja e këtyre adhurimeve dhe punëve të mira para njerëzve, me synim që ata të të dëgjojnë ty duke i kryer këto dhe pastaj të thonë fjalë miradije për ty. (sh.p)**

**[18]. (اللّٰهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِكَ أَنْ أُشْرِكَ بِكَ وَأَنَا أَعْلَمُ وَأَسْتَغْفِرُكَ لِمَا لَا أَعْلَمُ) Shiko Musnedin e Ebu Jala (58).**

**[19] Shiko Xhamiul-Mesail (1/53).**

**[20] Shiko Sahihun e Muslimit (2988).**

**[21] Shiko Sahihun e Buhariut (6478).**

**Shkaku i shtatë - Mëkatet e panjohura (si rrjedhojë e injorancës rreth tyre):**

Këtu është për qëllim kur robi bën mëkate duke mos e ditur se ato janë të ndaluara, si rrjedhojë e injorancës që ka rreth tyre. Këto mëkate ka raste kur bëhen duke kryer vepra të ndaluara, si dhe ka raste kur bëhen duke i braktisur obligimet sheriatike. Injoranca e këtij personit rreth këtyre mëkateve ndahet në dy kategori (raste):

1. Kur ky person i bën këto mëkate si rrjedhojë e injorancës që ka rreth tyre, porse në anën tjetër ky është mospërfillës ndaj çështjeve të fesë, dhe ka mundësi t'a mëson fenë por është i shmangur nga mësimi i saj. Ky konsiderohet mëkatar (në këto situata nuk justifikohet me injorancë për kryerjen e këtyre mëkateve).

2. Kur ky person i bën këto mëkate si rrjedhojë e injorancës që ka rreth tyre, porse nuk është mospërfillës ndaj çështjeve të fesë dhe as nuk është person i shmangur nga mësimi i saj. Ky nuk konsiderohet mëkatar (në këto situata justifikohet me injorancë për kryerjen e këtyre mëkateve), porse nuk krahasohet në të njëjtin nivel me dikë tjetër i cili asnjëherë nuk i ka kryer këto mëkate.

Pra, personi në fjalë ka nevojë të bën Istigfar për këto dy rastet e lartpërmendura: për rastin e parë të bën Istigfar sepse është mëkatar (për shkak se nuk justifikohet me injorancë ashtu siç u tregua), ndërsa për rastin e dytë të bën Istigfar sepse ka mbetur në një

nivel të ulët (për shkak se i bën këto mëkate me injorancë dhe njëherazi justifikohet situata e tij ashtu siç u tregua).

**PASTHËNIA E AUTORIT**

Në fund:
Vëllau im musliman, nëse ndalesh dhe i shqyrton Shkaqet e Istigfarit të lartpërmendura, dhe pastaj kthehesh tek vetja jote (që t'a shohësh gjendjen tënde), do e kuptosh se ke nevojë shumë të madhe për Istigfar dhe Pendim tek Allahu në çfarëdo gjendje që je. I Dërguari i Allahut (ﷺ) nuk e ka porositur ummetin e tij të bëjnë Istigfar (të kërkojnë falje prej Allahut), veçse për shkak të dhembshurisë që kishte për ta dhe për shkak se ky ummet ka nevojë për Istigfar. Prandaj shpeshto Istigfarin dhe shoqërimin e vazhdueshëm me të, duke i praktikuar lutjet e përmbledhura Profetike të cilat i pastrojnë mëkatet me lejen e Allahut.

Këto lutje janë si përshembull:
**"O Allah mi fal të gjitha mëkatet e mia: ato të voglat dhe ato të mëdhat, ato të mëhershmet dhe ato të tashmet, ato të kryera haptazi dhe ato të kryera fshehurazi!"**, kjo lutje shënohet në Sahihun e Muslimit dhe transmetohet nga Ebu Hurejrah.

**"O Allah mi fal mëkatet e mia, injorancën time, tejkalimin tim të kufijve në çështjet e mia dhe të gjitha ato të cilat Ti i di më mirë sesa unë. O Allah mi fal mëkatet e mia: ato të kryera me seriozitet dhe ato të kryera me shaka, ato të paqëllimshme dhe ato të qëllimshme, pra, unë jam fajtori për të gjitha këto. O Allah mi fal mëkatet e kaluara dhe ato të tashme, ato të cilat i kam vepruar fshehurazi dhe ato të cilat i kam vepruar haptazi, dhe të gjitha**

**ato të cilat Ti i di më mirë sesa unë. Ti je i Pari dhe i Fundit, dhe Ti ke fuqi mbi çdo gjë!"**, kjo lutje shënohet në Sahihun e Buhariut dhe transmetohet nga Ebu Musa, si dhe lutje tjera të ngjashme të transmetuara.

E lus Allahun t'i fal mëkatet tona, t'i fshin veprat tona të këqija, të na përfshinë me mëshirën e Tij, t'a plotëson dhuntinë e Tij ndaj nesh dhe të na mundëson që të vdesim në Islam. Mëshira e Allahut qoftë për Profetin tonë Muhammedin, për familjen dhe të gjithë shokët e tij!

**Shkroi i varfëri tek Allahu:**
**Nasir bin Hamad el-Fehd**
**Ditë e Hënë/04/Safer/1434 hixhri**